# MOHIMI I TAGUTIT

**Përkufizimi i fjalës *tagut*:**

Gjuhësisht, fjala *tagut* (طاغوت) rrjedh nga fjala arabe *tugian* (طغيان) që do të thotë *tejkalim i kufijve*.

Kurse në terminologjinë fetare *tagut* domethënë: *Kur robi tejkalon kufijtë në adhurim[1], në pasim[2] ose në bindje[3].*

**Obligimi për mohimin e tagutit**

Mohimi i tagutit dhe besimi në Allahun është detyra e parë që ua caktoi Allahu njerëzve. Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ وَلَقَدْ بَعَثْنَا فِي كُلِّ أُمَّةٍ رَّسُولًا أَنِ اعْبُدُوا اللَّهَ وَاجْتَنِبُوا الطَّاغُوتَ ﴾

**﴾Çdo populli Ne i çuam një të dërguar (që u thoshte): "Adhuroni Allahun dhe shmangiuni tagutit!".﴿[4]**

**Mënyra e mohimit të tagutit**

a. Të besosh se adhurimi i çdo gjëje përveç Allahut është i kotë dhe njëherazi ta lësh dhe ta urresh atë adhurim.

b. T'i konsiderosh njerëzit që adhurojnë dikë a diçka përveç Allahut si jobesimtarë dhe t'i armiqësosh ata.

**Kokat e tagutëve:**

Tagutët janë të shumtë, mirëpo pesë prej tyre janë kryesorët:

1. Iblisi i mallkuar.

---

[1] Duke adhuruar dikë tjetër pos Allahut ose duke i thirrur njerëzit që ta adhurojnë atë pos Allahut. Shih: "Sherh el-usul eth-thelatheh" – Shejh Salih El-Feuzan. Përkthyesi.

[2] Duke pasuar dikë tjetër pos të Dërguarit të Allahut, Muhamedit ﷺ, i cili është i vetmi që duhet pasuar, ose duke i thirrur njerëzit që ta pasojnë atë (e jo të Dërguarin). Shih: "Sherh el-usul eth-thelatheh" – Shejh Salih El-Feuzan. Përkthyesi.

[3] Duke iu bindur dikujt tjetër veç Allahut dhe të Dërguarit të tij ﷺ ose duke i thirrur njerëzit që t'i binden atij. Shih: "Sherh el-usul eth-thelatheh" – Shejh Salih El-Feuzan. Përkthyesi.

[4] Sureja en-nahël, 36.

2. Ai që adhurohet përveç Allahut dhe është i kënaqur me atë adhurim.
3. Ai që i thërret njerëzit ta adhurojnë atë.
4. Ai që pretendon se di diçka nga gajbi.
5. Ai që gjykon me ligj tjetër pos atij që e ka zbritur Allahu.